# Keshfush-Shubuhat fij Teuhid



# Largimi i Dyshimeve nga Teuhidi

Autor: Shejkhul-Islam Muhamed bin 'Abdul-Uehab

Burimi: www.SalafiPublications.com

✍ **Studimi i Pestë: Përgjigja e Përgjithshme ndaj Njerëzve të së Pavërtetës**



© Selefi.org

**Shënim:** Duke filluar që nga Studimi i Pestë do të përdoren masivisht referenca nga shpjegimet e mirënjohura që kanë bërë dijetarët: Shejkh Muhamed bin Ibrahim Ali-Shejkh, Shejkh Ibn 'Uthejmin dhe Shejkh Salih el-Feuzan. Metodologjia e ndjekur në nxjerrjen e dobive nga këto shpjegime është duke i bashkangjitur tekstit kryesor thëniet e këtyre dijetarëve në fusnota. Librat janë:

1- *Sherh Keshfush-Shubuhat min Takrirat esh-Shejkh Muhamed bin Ibrahim*, përpiluar nga Muhamed bin Abdur-Rrahman bin Kasim.

2- *Sherh Keshfush-Shubuhat* nga Shejkh Ibn Uthejmin (Daru-Thurija).

3- *Sherh Kitab Keshfush-Shubuhat* nga Shejkh Salih el-Feuzan (Darun-Nexhah).



Vazhdoi Shejkhul-Islam Muhamed bin Abdul-Uehab:

## 5.1 [Dy qasjet]

Unë do t'ju përmend çështjet të cilat i ka përmendur Allahu në librin e Tij në përgjigje të fjalëve që janë përdorur si argument kundër nesh nga Mushrikët e kohës sonë.[1] Kështu, ne themi: Përgjigja ndaj Njerëzve të së Pavërtetës (*Ehlul-Batil*) është nga dy aspekte: [Përgjigje] e përgjithshme dhe [Përgjigje] specifike [për çdo argument që kanë hedhur Mushrikët][2]:

[1] **Shejkh Ibn Ibrahim:** Kjo është tema e vërtetë e librit dhe qëllimi për të cilin është shkruajtur ai, që është kundërpërgjigjja ndaj dyshimeve të Mushrikëve rreth Teuhidit të Adhurimit. Kur Shejkhu (Muhamed Ibn 'Abdul-Uehabi, Allahu e mëshiroftë) filloi thirrjen e tij dhe shpjegoi Shirkun në të cilin ndodheshin njerëzit, ata e akuzuan atë kinse ai bënte tekfir mbi Muslimanët. Gjithsesi, Shejkhu nuk bën tekfir përveç se atëherë kur dikush bën kufër dhe pastaj i është ngritur argumenti. Pra, Shejkhu synon t'u përgjigjet këtyre dyshimeve që kanë ç'orientuar injorantët, ngase ato (dyshimet) janë më të dobëta sesa shtëpia e një merimange.

**Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Është një çështje që duhet kuptuar mirë dhe ajo është se një person nuk duhet të hyjë në debat me askënd përveç pasi t'i ketë mësuar mjaft mirë faktet dhe argumentet e tij dhe të jetë i përgatitur dhe i aftë për t'i mbrojtur ato dhe për t'iu përgjigjur dyshimeve që mund t'u mvishen atyre. Kjo për shkak se nëse i hyn diçkaje pa patur dije rreth saj, rezultati përfundimtar (negativ) do t'i kthehet atij... Njësoj si njeriu që nuk hyn në betejë pa patur shpatë dhe guxim... atëherë Shejkhu përmend se ai do t'u përgjigjet këtyre dyshimeve, të cilat në të vërtetë nuk janë argumente por thjesht mashtrime.

[2] **Shejkh Feuzan:** Përgjigja e Përgjithësuar (*el-Muxhmel*) është një parim i përgjithshëm si përgjigje ndaj Njerëzve të së Pavërtetës në të gjitha grupet dhe llojet e ndryshme që janë ata dhe në çdo kohë dhe vend që mund të ndodhen ata. Kurse Përgjigja e Detajuar (*el-Mufessel*) është një përgjigje për çdo dyshim të veçantë. Kështu që, kur e di edhe përgjigjen e përgjithësuar edhe atë specifike për t'iu përgjigjur këtyre dyshimeve, atëherë për ty kjo do të jetë një armë me të cilin do të mund të debatosh me Mushrikët, Mashtruesit.

**Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Pra, kaq e domosdoshme është për Njerëzit e Dijes që kur debatojnë të sjellin një përgjigje të përgjithësuar në mënyrë që ajo të mbulojë (gjithçka) që sjell mashtruesi dhe që ata (Njerëzit e Dijes) të sjellin një përgjigje specifike për çdo çështje më vete. Allahu i Lartësuar ka thënë:



## [5.2] Përgjigja e Përgjithshme: Midis të Qartës dhe të Paqartës

Sa i përket Përgjigjes së Përgjithshme, atëherë kjo është vërtet një çështje madhështore e cila përmban një dobi të madhe për atë që e kupton (këtë përgjigje) dhe ajo gjendet në thënien e Allahut të Lartësuar:

هُوَ الَّذِي أَنزَلَ عَلَيْكَ الْكِتَابَ مِنْهُ آيَاتٌ مُّحْكَمَاتٌ هُنَّ أُمُّ الْكِتَابِ
وَأُخَرُ مُتَشَابِهَاتٌ فَأَمَّا الَّذِينَ فِي قُلُوبِهِمْ زَيْغٌ فَيَتَّبِعُونَ مَا تَشَابَهَ
مِنْهُ ابْتِغَاءَ الْفِتْنَةِ وَابْتِغَاءَ تَأْوِيلِهِ وَمَا يَعْلَمُ تَأْوِيلَهُ إِلَّا اللَّهُ

"**Është Ai i Cili të ka zbritur ty Librin. Në të ka ajete plotësisht të qarta**[3] **të cilat janë baza e Librit** (Umm)[4] **dhe ajete të tjera që nuk janë shumë të qarta**[5]**. Kurse sa u përket atyre, në zemrat e të cilëve ka devijim, ata ndjekin atë që nuk është plotësisht e qartë, duke kërkuar të shkaktojnë fitne** (shirk dhe trazira)[6] **gjoja kërkojnë shpjegimin e tyre** (*te'uil*)[7]**.**"[8]

---

"(Ky është një) **Libër, Vargjet e të cilit janë përsosur** (në çdo fushë të dijes) **dhe pastaj janë shpjeguar me imtësi nga Ai i Cili është më i Urti Gjithëgjykues, i Mirënjohur** (në imtësi për çdo gjë)**.**" [Hud, 1]

[3] **Shejkh Ibn Ibrahim:** Ky është gjykimi për atë që është e qartë (*muhkem*): **a**) të kesh besim (*Iman*) se ajo është nga Allahu, **b**) të dish kuptimin e saj, **c**) të veprosh sipas saj.

**Shejkh Feuzan:** E qartë (*muhkem*) është ajo që s'ka nevojë për gjë tjetër për të shpjeguar kuptimin e saj.

[4] **Shejkh Ibn Ibrahim:** *Umm* (baza) e diçkaje është rrënja apo themeli i saj tek e e cila kthehemi kur del ndonjë paqartësi apo vështirësi.

[5] **Shejkh Ibn Ibrahim:** Dhe të tjera të cilat janë të paqarta (*muteshabihat*) në atë çfarë tregojnë (domethënë ato mbartin një mori kuptimesh); ajo çfarë tregohet nga ato është e paqartë, ndryshe nga ajetet e qarta (*muhkemat*), dhe gjykimi për këto (ajete të paqarta) është: **a**) të besosh se ato janë nga Allahu, të cilat Ai i shpalli për robërit e Tij që ata t'i besojnë ato, **b**) se ato nuk duhet të shpjegohen në një mënyrë që bie në kundërshtim me ajetet e qarta (*muhkem*), por ato duhet të kthehen tek baza (*umm*), dhe ajo është që e bën atë të qartë (*muhkem*) dhe të shpjeguar.

**Shejkh Feuzan:** E paqartë (*muteshabih*) është ajo që kërkon diçka tjetër për të shpjeguar kuptimin e saj dhe ka nga ato të paqarta që përmbajnë shumë kuptime dhe kanë nevojë për diçka tjetër për të shpjeguar kuptimin e vërtetë që dëshirohet.

[6] **Shejkh Ibn Ibrahim:** Ata kërkojnë ajetet e paqarta dhe lënë ajetet e qarta; ata qëndrojnë larg nga e qarta ngase ajo e shkatërron pavërtetësinë në të cilën ndodhen... Nga kjo përfitojmë që njerëzit e udhëzimit dhe drejtësisë ndjekin ajetet që kanë kuptim të qartë dhe i kthejnë ajetet e paqarta tek ajetet me kuptim të qartë dhe të përcaktuar... dhe ata janë ndryshe nga njerëzit e devijimit.

**Shejkh Feuzan:** Ata marrin ajetet që nuk janë të qarta apo që nuk kanë shumë kuptime dhe nxjerrin prej tyre argumente që përputhen me rrugën ku ndodhen ata, ndërsa ato përmbajnë shumë kuptime bindëse dhe nuk janë në të vërtetë argument për atë çfarë pretendojnë ata. Megjithatë, ata duan të mashtrojnë njerëzit duke u thënë, "Ne përdorim Kur'anin si argument" dhe kështu ata marrin ajetet që kanë kuptim jo shumë të qartë ose marrin ajetet që kanë shumë kuptime dhe i përdorin në mënyrën që u shkon për shtat atyre... "**duke kërkuar të shkaktojnë fitne...**" duke kërkuar të shkaktojnë dyshime dhe devijim.

[7] **Shejkh Feuzani:** *Te'uili* ka dy kuptime, siç ka thënë edhe Shejkhul-Islam Ibn Tejmije. I pari është tefsiri (shpjegim, komentim, interpretim) që nënkuptohet prej tij dhe ky është i njohur tek Mufesirinët e parë. Për këtë arsye shikon se Taberiu thotë në tefsirin e tij: "Fjala në lidhje me shpjegimin (*te'uil*) e thënies së Më të Lartit...". Kurse kuptimi i dytë është realiteti dhe rezultati i mundshëm i diçkaje dhe ky është si për shembull me frutat e Xhenetit apo me realitetin e Emrave dhe Cilësive të Allahut dhe ato gjëra, realitetin e të cilave nuk e di askush tjetër përveç se Allahu *Subhanehu ue Te'ala*.

[8] Ali-Imran, 7.

Dhe është transmetuar saktësisht nga i Dërguari (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) se ai ka thënë: "*Kur t'i shohësh ata që ndjekin atë që është e paqartë nga Kur'ani, atëherë këta janë ata për të cilët ka thënë Allahu prandaj ruhu prej tyre.*"[9]

## [5.3] Shembuj të Argumentit të Paqartë

Një shembull për këtë është kur disa nga Mushrikët thonë:



"**Nuk ka fare dyshim! Me të vërtetë për Eulijatë e Allahut** (të përkushtuarit, besimtarët e vërtetë që i dorëzohen plotësisht Allahut) **nuk do të ketë frikë dhe as nuk do të pikëllohen.**"[10,11]

[9] Transmetuar nga Bukhari (n. 4547) në '*Kitabut-Tefsir*' dhe Muslimi (n. 2665).

**Shejkh Feuzan:** Domethënë, ruhu nga njerëzit që marrin këtë rrugë se mos të çorodisin në çështjet e fesë tënde dhe kjo përmban një paralajmërim kundër Dijetarëve të Devijimit, që janë Bidatçijtë...

**Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Pastaj Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) urdhëroi që të tregohet kujdes kundër atyre, prandaj ai tha: "*Ruhuni nga ata*" ngase ata mund të të devijojnë nga rruga e Allahut duke ndjekur këto paqartësi; dhe ruhu nga rruga (metodologjia) e tyre poashtu. Pra, ky paralajmërim përfshin një paralajmërim kundër rrugës së tyre dhe kundër vetë atyre poashtu...

**Shejkh Ibn Ibrahim:** Ai paralajmëroi kundër tyre dhe kundër dëgjimit të fjalëve të tyre, të cilat janë një sëmundje vdekjeprurëse dhe përmbajnë sëmundje për zemrat; dhe se njeriu nuk duhet të mbështetet vetëm tek e vërteta që zotëron por duhet edhe të distancohet nga ata, qoftë edhe kur ai e ka të vërtetën. Kjo ishte thënia e Selefëve të cilët ndryshe nga kjo gjë kërkonin argument nga hadithet. Dhe ky është gjykimi për njerëzit e të pavërtetës, që robi duhet të distancohet nga ata që të mos i futet dyshimi në zemër, dyshim i cili është i vështirë të hiqet, ngaqë njerëzit e të pavërtetës përpiqen të të bëjnë ashtu siç janë vetë me zemra të devijuara; dhe ata janë më të dëmshëm për njerëzit sesa ata që bëjnë gjynahe nga epshi dhe nga qejfi.

[10] **Shejkh Feuzani** shpjegon këtu atë çfarë është për qëllim me fjalën Eulija. Mos vallë ata janë disa njerëz të veçantë që dallohen nga rrobet që mabjnë veshur? Apo mos vallë janë ata njerëz mbi varret e të cilëve ndërtohen teqe dhe tyrbe? Nuk është ashtu. Por Eulija janë ata, cilësia e të cilëve është shpjeguar menjëherë pas këtij ajeti (me thënien e Allahut të Lartësuar):



"**Ata të cilët besojnë dhe kanë tekua** (devotshmëri)**.**" [Junus, 63]

Kështu që, çdo besimtar i devotshëm është nga Eulijatë e Allahut dhe *uilajeti* (miqësia) nuk është vetëm për një grup njerëzish specifik që dallohen nga guna që mbajnë veshur apo nga tyrbet dhe zbukurimet mbi varret e tyre. Por çdo besimtar është mik i Allahut sipas këtij ajeti dhe miqësia me Allahun ndryshon në varësi të Imanit dhe Devotshmërisë... Kjo është nga njëri aspekt. Nga aspekti tjetër, sikur të vërtetohej se filani është *ueli* (mik i Allahut) atëherë atij nuk i jepet asgjë nga Rububija e Allahut dhe asgjë nga të drejtat e Tij ngaqë ai është një rob i Allahut dhe ai mbështet vetë tek Allahu '*Azze ue Xhel*. Ai nuk është i aftë të kontrollojë ndonjë çështje, ai nuk krijon, as nuk ndihmon dhe as nuk furnizon. Kështu që, kuptimi këtu nuk është që vetëm për shkak se dikush është *ueli* (mik i Allahut) ne të lidhemi pas tij dhe t'ia paraqesim nevojat tona atij, t'i kërkojmë ndihmë në kohë të vështira dhe t'i lutemi atij, ngase Allahu ka thënë:



"**Vërtet Allahu nuk fal që Atij t'i vihen shokë në adhurim, por Ai fal përveç kësaj** (çdo gjë tjetër) **kujt të dojë Ai.**" [Nisa, 48]

[11] Junus, 62.

Ose (thonë) se Shefati (ndërmjetësimi) është i vërtetë, (ose thonë) se Pejgamberët kanë pozitë dhe status tek Allahu, ose ai do të përmendë disa fjalë të Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) të cilat do t'i përdorë që të nxjerrë argument për disa nga mashtrimet e tij (të cilat ai i ndjek) dhe ka mundësi që të mos i kuptosh fjalët që ka përmendur ai.[12] Atëherë, përgjigju atij si më poshtë:

## [5.4] Përgjigja për këtë lloj Argumenti

Allahu ka përmendur në Librin e Tij se ata, në zemrat e të cilëve ka sëmundje, e lënë atë që është e qartë dhe e prerë dhe ndjekin atë që është e paqartë.[13] Dhe ajo që ua kam përmendur tashmë që Allahu i Lartësuar ka thënë se Mushrikët e pohonin Rububijen dhe se *kufri* (mosbesimi) i tyre ishte për shkak se ata lidheshin pas Melekëve, Pejgamberëve dhe Eulijave dhe thoshin:

هَٰٓؤُلَآءِ شُفَعَٰٓؤُنَا عِندَ ٱللَّهِ

"**Këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu.**"[14]

Kjo pra është një çështje e qartë dhe e prerë dhe askush nuk është i aftë që ta ndryshojë këtë kuptim (që ka ardhur në Kur'an).[15]

---

[12] **Shejkh Ibn Ibrahim:** Ai mendon se ky ajet jep argument për atë që pretendon ai, domethënë sipas kësaj ai duhet t'u lutet atyre se ata janë njerëz të afrimit (me Allahun), statusit dhe nderit dhe kushdo që është i tillë, atij duhet t'i falesh dhe ta adhurosh. Ose ai sjell dyshimin e Shefatit që është përmendur nëpër tekste - dhe që është e vërteta - dhe kështu ai pretendon se përderisa është i vërtetë, atëherë ai duhet të kërkohet nga i vdekuri dhe të tjerët. Me këtë arsye ai e përmend atë (të vdekurin) me emër dhe thotë: "O filan, ndërmjetëso për mua." Ose (thotë) se Pejgamberët kanë status dhe pozitë tek Allahu prandaj duhet t'u lutesh atyre që ata të luten për njerëzit e tjerë që nuk kanë ndonjë pozitë apo status tek Allahu, ose ai përmend diçka (nga tekstet) të cilës nuk ia kupton qëllimin, por sidoqoftë ti e di që ajo është e pavërtetë.

[13] **Shejkh Ibn 'Uthejmin:** (Ai thotë): "A nuk kanë Eulijatë nder dhe status tek Allahu? A nuk është vërtetuar dhe pohuar Ndërmjetësimi (Shefati) në Kur'an dhe në Sunet?" Dhe gjëra të tjera si këto. Kështu që, atij i thuhet: Po, të gjitha këto çështje janë të vërteta. Megjithatë, këtu nuk ka argument që ju të bëni Shirk me ata Eulija apo të Dërguar apo me ata që do të ndërmjetësojnë tek Allahu '*Azze ue Xhel*. Dhe pretendimi juaj se ky ajet ka këtë kuptim dhe se ai është argument për këtë, është një pretendim i rremë dhe askush nuk argumentohet me të përveç atij që është mashtrues dhe ti padyshim që je një prej tyre, për të cilët Allahu ka thënë:"**Kurse ata që në zemrat e tyre ka devijim, ata ndjekin atë që nuk është plotësisht e qartë...**" dhe nëse ti do ta kishe kthyer këtë ajet të paqartë tek ajetet e qarta dhe të prera, atëherë do ta kuptoje se ti nuk ke asnjë argument aty për pretendimin tënd.

[14] Junus, 18.

[15] **Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Autori (Allahu e mëshiroftë) përmend se si ne i kthejmë të paqartat tek ato që janë të prera dhe të qarta dhe se Mushrikët e pohonin Teuhidin Rububije dhe e besonin atë pa patur kurrëfarë dyshimi tek ky besim. Megjithatë, ata adhuronin Melekët dhe të tjerët dhe pretendonin se ata janë ndërmjetësuesit e tyre tek Allahu. Dhe prapëseprapë, Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) e bëri të lejuar gjakun dhe pasurinë e tyre. Dhe ky është një tekst i qartë dhe i prerë, në të cilin nuk ka asnjë dyshim

Dhe ajo që më ke përmendur ti or Mushrik nga Kur'ani apo nga fjalët e Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*), unë nuk e di kuptimin e saj. Sidoqoftë, unë jam plotësisht i sigurt se Fjala e Allahu nuk ka kundërthënie dhe se fjalët e Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk i kundërshtojnë Fjalët e Allahut '*Azze ue Xhel*.[16]

## [5.5] Një Përgjigje e Fuqishme për atë që e kupton atë

Dhe kjo përgjigje është shumë e mirë, e drejtë dhe e fuqishme, por që askush nuk e kupton atë përveç atyre që Allahu i Lartësuar u ka dhënë sukses.[17] Pra,

---

dhe paqartësi dhe tregon se nuk ka asnjë shok apo partner me Allahun në Uluhijen e Tij dhe në Adhurimin e Tij, ashtu sikurse nuk ka shokë e partnerë në Rububijen dhe Sundimin e Tij, edhe sikur ai (mushriku) ta pohojë Teuhidin Rububije për Allahun.

**Shejkh Ibn Ibrahim:** Mushrikët nuk qenë mosbesimtarë vetëm për shkak të lidhjes që kishin pas atyre (Eulijave, Melekëve, të Dërguarve) dhe për shkak të shpresës që mbajnë në ndërmjetësimin e tyre dhe afrimin tek Allahu. Këto janë dy çështje mjaft të qarta: **a**) ata kërkojnë për argument ato që janë të paqarta, **b**) Mushrikët e pohonin Rububijen dhe Allahu i shpalli ata mosbesimtarë për shkak të lidhjes së tyre pas Melekëve dhe të tjerëve – e gjithë kjo vetëm për shkak se ata kërkuan ndërmjetësim (*Shefat*) dhe afrim tek Allahu me anë të kësaj lidhjeje (me melekët, eulijatë etj..). Këto dy çështje nuk janë nga çështjet e paqarta....

[16] **Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Domethënë: Unë nuk e di kuptimin që pretendon ti (nga ky tekst), por e refuzoj atë dhe nuk e pohoj ngaqë e di se Fjalët e Allahut nuk kanë kundërthënie dhe se fjalët e Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk i kundërshtojnë Fjalët e Allahut:

أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ ٱلْقُرْءَانَ ۚ وَلَوْ كَانَ مِنْ عِندِ غَيْرِ ٱللَّهِ لَوَجَدُوا۟ فِيهِ ٱخْتِلَـٰفًا كَثِيرًا ﴿٨٢﴾

"**A nuk mendojnë ata thellë për Kur'anin? Po të kishte qenë ai prej dikujt tjetër e jo prej Allahut, sigurisht që do të kishin gjetur në të mjaft kundërthënie e mospërputhje.**" [Nisa, 82]

وَأَنزَلْنَآ إِلَيْكَ ٱلذِّكْرَ لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَا نُزِّلَ إِلَيْهِمْ وَلَعَلَّهُمْ يَتَفَكَّرُونَ ﴿٤٤﴾

"**...dhe Ne të zbritëm edhe ty** (O Muhammed) **përkujtuesin me këshilla** (Kur'anin)**, që ti të mund t'u shpjegosh qartë njerëzve se çfarë u është zbritur atyre dhe që ata të mund të mendojnë.**" [Nahl, 44]

...Dhe fjalët e të Dërguarit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk bien në kundërshtim me Fjalët e Allahut dhe nuk janë kontradiktore në vetvete.

**Shejkh Feuzani:** Kështu që është obligim kthimi i teksteve dhe shpjegimi i tyre tek teksti përkatës në mënyrë që të mësohet dhe të bëhet i qartë qëllimi që ato kanë. Dhe kjo është ashtu siç ka thënë Shejkhu, një përgjigje shumë e drejtë, e fortë dhe e fuqishme; dhe është obligim që të interesohemi për këtë (që ta kuptojmë) ngase ajo bazohet mbi Librin e Allahut. Dhe kujtdo që i është dhënë sukses në këtë gjë, atëherë ai ka arritur me të vërtetë një pjesë të madhe (të mirësisë).

[17] **Shejkh Ibn 'Uthejmin:** Domethënë, fjalët e Allahut nuk bien në kundërshtim me njëra-tjetrën dhe fjalët e Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk bien në kundërshtim me Fjalët e Allahut dhe se është obligim që t'i kthejmë ato që janë të paqarta tek ato që janë të prera dhe të qarta.

mos u nëvlerëso këtë përgjigje ngase ajo është ashtu siç ka thënë Allahu i Lartësuar:

وَمَا يُلَقَّىٰهَآ إِلَّا ٱلَّذِينَ صَبَرُواْ وَمَا يُلَقَّىٰهَآ إِلَّا ذُو حَظٍّ عَظِيمٍ ﴿٣٥﴾

"**Ky virtyt u dhurohet vetëm atyre që durojnë dhe vetëm atyre që kanë një fat të madh** (në këtë jetë dhe në jetën tjetër)**.**"[18]

Fundi i fjalëve të Shejkhut.

**Shejkh Ibn Ibrahim:** Dhe përgjigja për këtë dyshim është një përgjigje e përbërë nga tri aspekte: **a**) një shpjegim që ata të cilët kanë sëmundje në zemrat e tyre e lënë atë që është e prerë dhe e qartë dhe ndjekin atë që është e paqartë, **b**) se Mushrikët e parë e pohonin Rububijen (e Allahut) dhe nuk kundërshtuan dhe as nuk polemizuan për të; dhe ata nuk pretendonin asgjë përveç atë që pretendon ai i cili kërkon ndërmjetësim dhe afrim tek Allahu nëpërmjet tyre; dhe Allahu i shpalli ata mosbesimtarë për shkak të kësaj, **c**) se tekstet nuk kanë kundërthënie dhe fjalët e Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk bien në kundërshtim me Fjalët e Allahut *'Azze ue Xhel*; dhe se mashtruesi argumentohet me diçka e cila në vetevete është e vërtetë por ajo nuk e nxjerr aspak si të vërtetë mashtrimin (që ka për qëllim ai).

[18] Fussilet, 35.

## ✍ *Çështje për t'u mbajtur shënim:*

**5A.** Në pjesën më të madhe të rasteve, ushtarët e Shejtanit do të sjellin tekstet dhe thëniet e dijetarëve, kuptimin e të cilave ti nuk e di, por që nuk mund t'u përgjigjesh dhe nuk mund t'i refuzosh sepse e para, ti nuk e di saktësinë e tyre dhe pastaj nuk e di kush është kuptimi i tyre i vërtetë dhe i duhur; ose ajo mund të ketë shumë kuptime por ti nuk mundesh dot t'i verifikosh se si po përdoren ato, e kështu me rradhë. Kështu që, në këtë rast, ti duhet të kuptosh mirë dhe të jesh i aftë të përgjigjesh me një përgjigje të përgjithësuar – e cila i mbulon të gjitha dyshimet, kategorikisht.

**5B.** Pasi që e ke kuptuar se Mushrikët për të cilët u shpall Kur'ani nuk besonin megjithëse e pohonin Rububijen e Allahut, sepse ata shpresonin në ndërmjetësimin e atyre të cilëve u luteshin dhe kërkonin që të afroheshin tek Allahu nëpërmjet tyre – dhe të gjithë këtë e ke kuptuar me tekstet e qarta të Librit të Allahut - [shiko pikat: 1.4, 1.5, 1.6, 1.7, 2.1, 2.2, 2.3, 2.4, 2.5] - atëherë ti e di se çdo argument që vjen (i bazuar në një tekst të Kur'anit apo haditheve) e kundërshton çdo gjë që bazohet në tekstet e paqarta – dhe në realitet teksti nuk bie në kundërshtim me asgjë që ka ardhur tashmë në Librin e Allahut, por faktikisht ai as nuk e nxjerr si të vërtetë atë që kanë për qëllim ushtarët e Shejtanit.

**5C.** Format më të zakonshme të argumentimit janë ato që lidhen me vlerën dhe statusin e njerëzve të mirë dhe të Dërguarve. Ose është argumentimi me pohimin e atyre aspekteve të adhurimit (siç është ndërmjetësimi, lutja, kurbani etj.) të cilat i drejtohen të tjerëve në vend të Allahut. Të gjitha tesktet kanë të bëjnë me secilën nga këto dy çështje dhe përmbajnë përfundime të pabaza, konkluzione të pasakta dhe krahasime të pavlera.

**5D.** Dhe kjo formë argumentimi është e njëjtë tek të gjithë kundërshtarët, Mushrikët, të Devijuarit, Bidatçijtë, Njerëzit e Epsheve – dhe ajo është argumentimi me anë të teksteve apo ajeteve të paqarta. Prandaj, nëqoftë se robi nuk është është i pajisur mirë – qoftë me kuptimin e shëndoshë të përgjigjes së përgjithshme ose me dijen e detajuar të përgjigjeve specifike, atëherë ai nuk duhet të hyjë në debate dhe diskutime me ata – duke iu frikësuar pasojave të dëmshme që mund t'i vijnë.